MEHMET  BISLIMI

# FJALË DHE GURË

Mehmet Bislimi

FJALË DHE GURË

Redaktor:
Bedri  ISLAMI

Lektor:
Kadri  REXHA

Design & Layout:
Adnan  ASLLANI

Piktura në ballinë:
Nguyen  KHANH
“In The Ethereal World”

Botues:
Kompleksi përkujtimor
“Adem  Jashari” – Prekaz



MEHMET  BISLIMI

# FJALË  DHE  GURË

Poezi
(ribotim me ndryshime të vogla)

Kompleksi përkujtimor

“E në brengat vënë e vijnë
Tërë dhembje tërë lot
Kush ma diti poezinë
Dhembjet nuk m’i diti dot”
- Lasgushi...

## MEDITIM PËR JETËN DHE PËR TË ARDHMEN

### Shënime për vëllimin me poezi të Mehmet Bislimit

Libri i dytë me poezi i Mehmet Bislimit është një befasi e këndshme, bile do thosha, është shumë më tepër se një befasi e zakonshme.

Janë tri gjëra themelore që e bëjnë këtë vëllim me poezi, tashmë të poetit Mehmet Bislimi, një libër që duhet lexuar dhe duhet medituar së bashku me të: Së pari, është më i realizuar artistikisht se vëllimi i parë i tij dhe kjo dëshmon ngritje artistike; së dyti në themelin e poezisë është vënë meditimi dhe kjo e bënë atë më të perceptueshëm; dhe së treti, ai vazhdon të jetë një poet që kërkon deri në fund të militojë për vendin e tij.

Thash se është një vëllim poetik më i realizuar se libri i tij i parë dhe kjo nga e gjithë struktura e vargut të përdorur e cila rrallë herë është në formën klasike të poezisë. Pra, më shumë është shfaqur në formën e lirë të saj, me një ritmikë të brendshme, çka shumë shpesh është më e vështirë se sa forma tradicionale. Ritmi i brendshëm i poezive, më shumë se harmonizimi i jashtëm janë në thelbin e poezisë që u jepet lexuesve. Ka shumë vargje që të mbesin në mend, ashtu si ka edhe poezi të tëra, të cilat shfaqen herë pas here si vazhdë e vuajtjes poetike dhe e mendimit poetik, si shpërpjesëtim i së bukurës në formën e të shprehurit, si gjetje e figurës poetike, jo në klasiken, por në një formë të brendshme poetike. Normalisht, poezia e re e Mehmet Bislimit rrjedh e qetë. Ajo është në shtratin e vet në këtë formë që ka zgjedhur, dhe kësaj i është  përshtatur edhe gjetja tjetër poetike e formës së shkurtër të paraqitjes së poezisë. Zakonisht poezitë e këtij vëllimi nuk janë të gjata, rrallë herë ato kalojnë 10 apo 12 vargje, brenda vargjeve nuk ka zgjatje të rreshtave, nganjëherë pikë krahasuese e kësaj lloj poezie, por brenda radhëve të ngjeshura janë vargjet, nganjëherë tepër të bukura, që mbahen mend gjatë dhe që ke për dëshirë të ja thuash edhe dikujt tjetër. Nëse vargu përgjithësisht rrëshqet dhe nëse njeriu i kthehet edhe një herë poezive, kjo do të thotë se të ka mbetur shumë prej tyre, dhe është fakt se disa poezive lexuesi mund t’ju kthehet edhe më shumë se dy herë. Në këtë kohë, kur poezia ende nuk e ka gjetur vendin e saj, kur më shumë ka rendje pas prozës aktuale, sjellja e poezive të reja të Mehmet Bislimit, përbënë një risi. Mirëpo nuk është vetëm kjo që përbënë risinë që thashë.

Mehmet Bislimi po hyn në radhët e poetëve që meditojnë përmes vargut. Kjo është një dukuri e njohur të poetët shqiptarë të Kosovës, ku shquhen sidomos dy emra që i bënë nder poezisë shqipe në përgjithësi, Azem Shkreli dhe Ali Podrima. Poezia e Mehmet Bislimit nuk ka marrë prej tyre natyrën e të shkruarit, pra nuk ka marrë përsëritjen, megjithëse me poezinë e Podrimës e afron shkurtësia e të shprehurit, por ka gjetur një rrugë poetike meditative, e cila shkon më shumë drejt përjetimit që ka kaluar autori, shkon drejt asaj që ai ka njohur, që e ka

prekur me dorë, dhe ku vetë ka qenë i pranishëm, edhe kur ai thërret në ndihmë figura të tjera kohore. Mjafton të ndalosh në poezitë të tilla si: ”Avniu”, “Edipi”, “Liria”. “Statuja” etj. Për të gjetur veçori të poezisë meditative të Mehmet Bislimit . Por, duke qenë meditativ, si në çdo shfaqje të tillë poetike, autori Mehmet Bislimi, dëshmon se nuk ka poezi meditative të shkëputur nga ajo që ndodh ose që ka ndodhur në vendin e tij, nga ngjarjet me të cilat është e mbushur jeta e tij, nga përcaktimi i tij, më parë si luftëtar dhe pastaj si poet, dhe nga kjo ai nuk ka tentuar dhe as që ka dashur të shkëputet. Kjo e bënë edhe më të qartë poezinë e tij, më të drejtpërdrejtë, më ngacmuese dhe në këtë kohë kemi nevojë për më shumë poezi të tillë, të drejtpërdrejtë. Megjithatë, nganjëherë duhet të shmangën moralizimet, që nuk janë meditative, por skema që nuk kanë përse zënë vend në poezi.

Mehmet Bislimi ka pasur një jetë aktive për më shumë se 20 e ca vite dhe ka qenë e pamundur që këto mbresa, shprehi, ngjarje, debate, përjetime të mos kenë zënë vend edhe në poezinë e tij. Kjo është e natyrshme, por është njëkohësisht edhe e kuptueshme. Një gjë të tillë ai e ka bërë edhe në këtë vëllim, i cili duke u krahasuar me vëllimin e parë, është më i shtruar, më i qetë, por njëkohësisht edhe më gërryes për të mirë. Përjetimet jetësore e kanë bërë vëllimin më përcaktues, më të hapur, më konkret dhe shmangia në shumë raste e deklarimit të thatë e bënë edhe më të afërt, më të ngrohtë, më të perceptueshëm.

Poezia e mirëfilltë lirike nuk është edhe aq e pranishme në këtë vëllim. Nuk janë më shumë se dy apo tri poezi të tilla. Kjo do të thotë se përshtypjet dhe mbresat nga jeta e tij aktive ende janë gjallë tek ai, zënë vend themelor, por mendoj, ngadalë, ato duhet të kenë më shumë frymëmarrje në librat e ardhshëm të tij. Kjo është e domosdoshme.

Mehmet Bislimi, edhe në këtë libër, e besojmë edhe në librat tjerë të tij, nuk heq dorë nga ndjenja e një poezie militante, që dëshmon atdhedashuri, përkushtim ndaj vendit, të cilit ende nuk ia janë mbaruar hallet dhe nuk i janë përfunduar  dertet e mëdha që ka përsipër . Mehmet Bislim, duke jetuar aktivisht me këto halle e dertet të vendit të tij, e ka përçuar këtë edhe në poezinë e tij, dhe nuk ka mundur të ndodhë ndryshe. Ai, tashmë hyn në radhën e atyre poetëve, të cilët duan t’i thonë gjërat ashtu siç janë , ashtu si i përjetojnë, mos ta fshehin dhimbjen kur ajo është dhe mos ta fshehin të vërtetën, kur ajo duhet thënë. Kjo e bënë librin e tij më të besueshëm.

Normalisht që në libër ka edhe të meta, vargje të zakonshme, nganjëherë meditim jo të saktë, por kjo ndodh me çdo libër e aq më shumë pritet të ndodhë një gjë e tillë me vëllimin e dytë të një autori, i cili për më shumë se njëzetë vite e kishte poezinë e fshehur brenda vetes, sepse kishte punë e halle të tjera, sepse ishte përfshirë në rrjedhat dëshmuese e historike të kohës së tij, sepse ai i takonte dhe vazhdon t’i takojë  brezit idealist, që nuk u lodh, nuk u thye dhe nuk u tërhoq nga ideja madhore për Kosovën e lirë dhe të mëvetësishme. Por themelore është se ky është një vëllim që paraqet një poet në rritje, një poet meditativ, i cili edhe vargun e ka vënë në shërbim të kombit që i përket.

Bedri Islami, publicist

# GJETHET  E  VERDHA

## NËNSHTRIMI

Si urithi nën dhe
Tinëzisht
Ndër ne erdhi
I kishim vënë që moti dru

E nuk shkulej dot
Mes nesh e sollën
Qyqarët
Veç rrugën ia prenë
Me pushkë
Jasharajt

## FOTOGRAFIA

Fotografi e saj
Më lëndoi
Nga kohërat rinore
Një buzëqeshje e ngrirë
Kohë e largët
Kujtimet shprushë
Me faqe të kuqe
Dhe nishan në gushë

## PIKËLLIMI

E bardha  që vret
Gjenezën e ka të lashtë
Bari mendueshëm ngritët në pranverë
Si i sëmuri nga lëngimi në shtrat
Me shtatin dhe gishtërinjtë e verdhë
Se dimri ishte i gjatë

## TELEFONI

Lajmi se
Tiranin e vranë
Erdhi nga zëri andej telefoni
Po tiraninë që mbolli ai
Kush do ta vras
Për sihariqin
Kush do të më thërras

## LAJM I VONUAR

Do shtypur të urryerit si kokrrën e grurit
Më gurë të rëndë mulliri
Që ta shpëtojmë dashurinë
Lë të mblidhet asambleja pastaj
Për të parë
Kush mbolli urrejtje

## RËNIE

Me duar të përgjakura
Ju ngritën
Në majat më të larta

Kujdes nga rënia
Më lartë nuk ka

Panë tmerrin ata
Nga mundi i ngritjes
Me duar të këputura në bërryl
Bërrylin atyre mos ua tregoni
Kujdes

## FATE

Me dhëmbë të ndyrë përtypë njeriu
Dhimbje e fate
Për dallim nga sisorët
Përtypim ne të palarat e botës

Komuniteti primitiv u zhduk
Pas racionit ngasin
Meditojnë
Mendjen nuk vrasin
Ngasin

## TË GJITHË

Që moti
Pranë oxhakut
Hanim patate të ziera

Rreth oxhakut dikur
Ngroheshim nga pak
Nga gjyshi dëgjonim historiera
Dhe shprushnim me mashë zjarrin në oxhak

Pranë oxhakut tani
Hanë dhe s’hanë të gjithë
Patate të ziera
Ngrohen e s’ngrohen të gjithë
Disa ende dëgjojnë përralla
Disa shprushin me mashë ndyrësira
Disa e bëjnë historinë
Disa nuk marrin erë nga historia

## BOJËN KURSEJMË

Kur isha i ri më kujtohet
Delet i bënim me bojë
E jona të dallohet

Tani nuk i bëjmë me bojë
I njohim nga zëri
Dhe bojën kursejmë

Se boja i doli
Një jetë të tërë ai vetëm palli
Një fjalë me peshë nuk foli

### MOSHË DHE VITE

Si për zili
Tërë jetën
Me dashje arresti
Vitet ndoqën njëra tjetrën

Befasisht vdekjen takojnë
Aty pajtojnë
Të guri i Prometheut
Ku vetëm kockat kishin mbetur
Humbësi Zeus
Përjetësia në gurë

## KOKRRA E KRIPËS

### KRIPA

Kripë na hodhën në plagët e jetës
Pushtetarët e bregut të verdhë
Mbuluar me mjegull gjithçka
Në brigjet e Tivarit me kripë deti
Që Shqiptarët e pushkatuar atje mizorisht
Me shikim të ngrirë të heshtin

Për ju heshtën dekadat me radhë
Dhe ne
Për ju se vumë gjer me sot
As edhe një kokërr kripë në zjarr
Varre
    Pa gurë
            Pa epitaf
                    Pa gjurmë
Varre
      Varre
           Varre

### KLASË E DËSHTUAR

Mirë
Ta zëmë se ata do të përmirësohen
Dhe
Injoranca do të zhduket ngadalë
Po bota
Me se do merret pastaj

### RACIONI I DREKËS

E bluan së bashku me filozofinë e tij
E futën si mishin në zorrën e vet
Të djegur e sollën në një pjatë
Se bashku me një lakuriqe qepë

Një gotë verë nga pas dhe
Kaq kishte nga filozofi e tij
Po nesër ç'ka për të ngrënë
Hahet filozofia thatë

## SHPREHI

Me një vendim të pashkruar
I vranë ata
Kaloi në shprehi
Tallja me votën e lirë
Deri në përçudnim
Secili- secilit gishtin ia drejton
Sot
Ligjin kanë tredhur
Barrës kush s'mbeti
Votë e vrarë e popullit
Apo
Populli i votës së vrarë
Hedhur në kuti
Rutinë e kotë
Kaloi në shprehi

## FJALË DHE GURË

Fjala s'e lëvizi gurin dot
As guri fjalën e thatë
Goditen dhe fshehën dorën
Të urtin njeri në shtat

Ata hodhën gurë e fjalë
Dhe  dorën prapë fshehën
Goditen të sotmen
Më keq të nesërmen

## RACIONI I DIKTATORIT

Në heshtje solli
Pjatën e zbraztë shërbëtori
Dhe priste në ankth
Ia dinte huqet diktatorit
Se do t'i hajë miqtë
Një ditë
Në pjatën e zbrazët
Sigurisht

## DJALLËZI E MBARË

Mbaja kokën fort
Ka zjarrmi dhe vrer
Ca të përziera në stomak
Mbase ka ardhur koha
T'i nxjerr të palarat
Nga para
E nga pas
Mbaje fort

## FATI I ZBRAZËT

Diçka po shkëputet nga shpirti ynë
Zbrazëtirën do ta ndjejmë gjatë
Fat i sfilitur
Brengë e vjetër
Shterpësia dhe njeriu
Gërmuan njeri tjetrin
Për të nxjerrë nga barku i tokës
Fatin e djegur

## SHARJA

Ves i keq
Prej kohësh në rrugën tonë
Në shtrëngim
Gjergji e patë sharë dikur Moisin
Si pasojë e paudhësive
Që mbi kurriz të atdheut
I bëjnë të paudhët
Dhe të pabesët
Hë zagar zagari

## DRAMË

Po ndodhin drama
Që as në ëndërr s'i ke parë
Arsyeja ka humbur
Me dramat rrethuar
Aktorët cilët janë
Në cilin teatër të botës kanë lozur
Rolin e fundit apo të parë

Nën qiellin e hapur
Po lozin sot
Servilë të tërë
Nën hundën tonë
Dramën e akullt

## DEHJE

Thyer e zhgërryer
Në rrugën e përbaltur
E gërryen lojë e gjyshit të parë
Që lëngun e hidhur të limonit
E paska pirë moti dikur
Prapa krahëve të vatanit
Lëngun e zi ogur
Me Sejmenët e Sulltanit

E rëndë
Breza të tërë dehur
Breza të tërë
Në shpirt vrarë
Nga të palarat
E gjyshit të parë

## ZGJOHU

Në ëndrrat e fatit
Mos shpreso
Merr sëpatën e ngule në dhe
Preu rrugën korbave
Zgjohu nga amullia
Djalë
Jetë zgjuari triumfon

## ROBËRIT

Robërit kanë përvetësuar
Rolin e të qenit rob
Ata
Nuk janë më amator

## SINTEZË FATALE

Rrugë mora
Për ta takuar njeriun
Takova atë dhe qenërinë
Shkrirë në bashkëdyzim
Në analizë nuk u futa dot
Sinteza keq i kishte ngërthyer
Njerëzinë dhe qenërinë
Ishin bërë t'i qashë me lot

## GOMARI

E duam "gomarin"
Për të vetmin qëllim
Barrët t'ia  ngarkojmë

Kjo është dashuria

Ti do thuash ai është kafshë
Mirë pra
Po njeriu që s'është i tillë
Pse kaq shumë po i hipni në qafë

# RETROSPEKTIVË

## LUMI

E lanë si kufi hartash
Mes hirit të Drenicës së djegur
Dhe kërrabës së burokracisë
Për të ndarë lumi –
Lumin
E divergjencave moderne të shoqërisë
Mes apartamenteve tjera të Kosovës
Dhe çadrave të invalidëve të luftës
Në Drenicë

Mobilet antike
Diku në Velani
Dhe çadrat e invalidëve të luftës
Vranë Migjenin e ditëve tona
Prapë
Në mushkëri

## BARASPESHË

Sa kushton burrëria
Blihet ajo me para
Ndërrohet malli me mall
Si dikur
Baraspeshë nuk ka

Burrërinë tani e blejnë në pazar
Më lirë
Se një koqe arrë
Poshtë ke rënë derëzi

## E DREJTË E SHTREMBËR

Këngët e pa kënduara
Vargjet e pathëna
Na i prenë në mes
Ata që na akuzuan dje
Se kemi dashur të bëjmë atë
Që s'e bëmë dot
Ata kanë të drejtë
Vërtetë

Ne nuk e bëmë
As sot
Atë që është dashur ta bëjmë
Dje

## SFIDIM

Krismë e pushkës
Solli lirinë
Dhe sfidoi prangat
Vrau mitin mbi robërinë
Nga gjithë ata hekura të rëndë
Mbetën vetëm plagët në zemër
Dhe ndryshku erërëndë
I natës shekullore

## HOROSKOPI

Ti sot
Nesër unë
Ai më parë pastaj ti
I fundit unë
Kjo është matematika
Të gjithë duan të jenë
Të parë dhe të fundit
Përjetësi nuk ka

Uratë më thuaj
Sipas Biblës mua dhe ty
Më parë do të na qajnë
Apo shajnë

## MITROVICA

Mat e ç'mat ndaj e bashko
Ajo aty mbeti mbi Ibrin e lashtë
As e ndanë
As e bashkuan
Mbase dikujt po ia shalojmë
Pse nuk mbytemi të gjithë në lumë
Përderisa Ibrin dot se kalojmë

## GROPAT

I thash fyellit
Thuaje të vërtetën
Për gropat në zemër të Kosovës
Ai zë nuk nxori
Melodi e tij heshtte
Gropa pa skelete
Kosovë

Histori me gropa
Eshtrat t'i grabiten
Varret t'i përdhunuan

## DETI

Kaltërsi e pa fund joshëse
Mashtrim për të gjithë ata
Që kërkojnë fatin e kripur
Shaluar mbi valët shkumë
Si mbi retë e bardha
Mbi krahët e vdekjes shaluar
Elegji apo këngë

Një tufë lulesh
Djepi i detit përkundë
Ninulla të mbetura përgjysmë
As zgjuar as në gjumë

## GURËZIM

Këngë e vjetër
Korbat u trazuan
Moti u hallakat
Në Debëlldej
I ngulen gurët e dhembjes
Plagë të reja rihapen
Melodinë e fyellit bariut ia përdhunuan
Si në legjendë në kohën tonë
Në Debëlldej
Qeleshet i gurëzuan

## KRYQËZIMI

Publikisht e varën kryeneçësinë
Që të bashkëjetojë me frikën
Ta barti peshën
Dhe metaforën e kryqit mbi shpinë
Se bashku me hilenë
E besimit të rremë në Perëndinë

U kryqëzua
Gënjeshtra me realitetin
Dhe ia bëhu paburrëria
Në derë të Parlamentit

## AVNIU

Në sallën e gjyqit Avniu
Në heshtje po dëgjon
Se si dëshmitarët e rremë shqiptarë

Sot
Para gjyqit të UNMIK-ut
Për dallim nga gjyqi i Parisit dikur
Ata sot
Kundër Avniut
Po hedhin gurë

### RASTËSISHT

Tek fontana e takova
Pa pandehur
Krejt rastësisht
Si në legen
Ngrirë një statujë
Që po digjej mes të vapës
Për një pikë ujë
Te fontana

### EDIPI

Sytë i verboi Edipi
Në shenjë pendimi e trishtimi

Pretenduesit e fronit sot
As pendohen
As trishtohen
As sytë verbojnë

Vazhdojnë
Lodrojnë
Poshtë e lartë
Mëmë-dheun

### KTHIMI

Kur kthehen nga larg
Pesha e mallit i rëndon
Nizamët të syrgjynosurit
Mërgimtarët dhe të burgosurit
Aromën e dheut ndjejnë
Ata
Dhe vetëm ata e ndjejnë

## THYRJET NË PASQYRË

### KU JANË

Krejt pa pritur e "takova"
Kadri Zekën në Prishtinë
Tek po ecte kujdesshëm

Ma kujtoj ilegalin
Ku janë vëllezërit e mi
Dua t'i takoj
Ku është njeriu
Ai horri

Kadriu iku
Kllapia më doli
O zot
Tërë djersë e trishtim
Ishte mbushur gjoksi im

## E FSHEHTË

Kërkojeni brenda vetës
Dhe gjejeni
Me qëllimin e shenjtë
Për të vërtetën
Forca dhe arsyeja
Mos ta mohojnë
Njëra tjetrën

## GËRSHETIMI

Tragjikja komikja
E reja antikja
Dashuria intriga
Ç'kohë po jetojmë
Na goditen për vdekje
Aktorët e gërshetimit
Me heshtën e ashpër të shikimit
Para lindjes së diellit

## SMIRËZINJËT

Të bijtë e Kainit
Sollën pasqyrën e djallit
Nga përfaljet e rrethimit
Ikën zanat e malit
Nuk ia dhanë gjirin djalit
U zhduken kreshnikët

Erdhën skilet me hilet
Në të djallit pasqyrë
U duk njeriu me shumë fytyrë

## URTAKU

Në përleshje me ashpërsitë e jetës
Nuk luhatet
Gjërat nuk i lë zap

Në duar të fatit

## MIKU

Bëni mirë llogarinë
Një thes kripë me mikun

Mos luani me miqësinë
Mikun e vjetër
Mos e digjni si letër

## SHQIP

Shqip veproi
Mbrojti të vërtetën
E shanë e përbuzën
Gurë i hodhën në rrugë të jetës
Ai s'ndaloi

Shqip veproi
Me punë kohën maste
Jetën shqip përfundoi

## PËRRALLË

Na ishte një kohë
Kohë për zagarët
Mohonin mëmëdheun
Dhe donin pashallarët

Populli ynë sa i pa fat
Se zagarët jetuan gjatë
E si mbyti kjo përrallë e thatë
Nuk i mbyti

## MONOLOG

Si në halucinacione grinden
Njerëzit
Me ndërgjegjen e vet
Filozofi tërkuzë
Ku e ke fillin
Botën në çmenduri
Ta lidhi me ty
Trego

## SHEKUJT

Shekuj të tërë
Mbuluar me petkun e robërisë
Hijerëndë

Që tokat na i gëlltiten
Si brejtësit me dhëmbë
Tokat pa zot

## SIMETRI

I qetë si lumi që nuk trazohet
As fryhet nga prurjet
E përroskave
As nga llumi
Ti nuk je ai
Shihu në pasqyrë
Simetri në shpërputhje
Surrat s'ter fryrë

## DORDOLECI

Në kopsht e vunë
Një dordolec autokton
Gllabëruesit e frutave
Ti frikojnë
Ca antike
Ca komike
Kohë e dordolecëve në ikje
Njerëzia po hanë
Njëri tjetrin
Nuk po hanë më fruta

## MIQTË

Nderoj miqtë
Të mos na i hedhin gurtë
Mbi kurriz të ligjtë
Ndero
I nderuar do jesh

## LIRIA

Nën llupë
Përbuzësit e vlerave
Janë
Ata që vrasin lirinë
Prushin kanë për t'shkelur
Me këmbë

## KUJTIM

Kujtime të hidhura
Ato
Të rënieve heroike
Më të hidhura

Ato
Të dredhive mistike
Eh botë e ligë
Kujtime vrragë lënëse

# SOT DHE DJE

## LISI

Lisi me furtunën
Gjëmë atë natë

U gdhi në këmbë lisi
Gjethet gjak
Për tokë pikuar
Eeejj
A ka më lisa në Kosovë
Oreee
Lisat shtat përgjakur

## PADREJTËSIA

Pse jeton kukudhi
A blihet vdekja me para
Mbase qeveria komunale
Do të shpalli tenderin
Mbi vdekjen
Të korruptuarit
Do fillojnë ndjekjen
Nga rrethi vicioz
Kush doli i pastër

## KUSHTRIMI

Biri i madh i Adamit
Shpalli vendime historike
Sinonim i shterpëzimit
Në Prishtinë
Në derë t'hamamit
Është shkruar thirrja e kushtrimit
Krejt formale
E shumë banale
Pavarësi
Për pasuesit e Nastradinit

## RRUDHAT

Nuk duam t'i shohim
E nuk mund t'i fshehim
Në rrudhat e jetës kemi humbur
Të rrudhur e të zënë ngushtë

Para vetes

Kosovë e rrudhur
Kosovë e tkurrur
Në kohë
Do mbytemi në rrudhat tona

## TA DUAM

Ta duam
Ta ruajmë
Lirinë që nuk e kemi
Më shumë se diellin
Kujtoni gjakun e të rënëve
Se prapë duan të na lidhin
Hileqarët
Zagarët
Ta duam atë që nuk e kemi

## LAKIMI

Në rrugët e gjata
Do të sprovohemi

Nëpër veta
Do të na lakojnë të tjerët
Veproni sinqerisht
Lakimit mos ju frikoni
Veproni

## STATUJA

Gurin gdhenda ngadalë
Portretin nxora
Shpirt i dhashë
Dritë e diell

Po ç’statujë
T’ju ngrehim atyre
Që një jetë të tërë
Diellin gjuajtën me gurë
Ç’statujë

## VALËT

Valët e jetës dhe valët e detit
Të përbashkët
Kripën kanë

Regjur nga hallet
Pamëshirshëm

Rrahur nga dallgët
Furishëm
Mbi gjoksin e shkëmbit
Mbi gjoksin tanë

## DYSHIMI

Ngadalë të gërryen
Si drurin krimbi
Nën prizmin e dyshimit
Botën e futën

Të ligjtë
Dyshojnë
Më parë në vetën e vet
E më pastaj ju duken të dyshimtë
Qe të gjithë të tjerët

I keq
Kurrë s'u ndreq
Dyshimtari

## BOTA

Të gjithë duan të marrin
Nga një copë
Për vetën e vet
Gjak derdhet mbi dhe
He dheu
Fytyrës i mbuloftë

## HESHTJA

Kanë thënë
Fjala është argjend
Heshtja është ar

Kundërthënie
Brenda vetës

Po heshte si gurë
Të porta të vejnë mur
Të tjerët
Të mjerët
Të

## CAKU

Në përplasje drejt cakut të vet
Shkumëzon në rrëshqitje
Dhe në pa dëgjueshmëri lumi

Gërryen shtratin e tij

Ngarende pas vrapit të marrë
Në cak arrite
Me ndërgjegje të vrarë
Shtrati apo lumi turbulluar
Kush më vonë
E kush më parë

## NDËRGJEGJËSOHU

Të ligjtë
Mbollën errësirën
Mbi qiellin tendë
Ndërgjegjësohu njeri
Sfido errësirën
Jeto jetën
Ende të pa ngrënë

## LËNGIMI

Pa dashur lëngojmë
Peshë e rëndë e robërisë
Hallka që shtrëngojnë

Pa  dashur
Prej pëlcitjes së mushkërisë
Edhe sot lëngojmë

Pa dashur
Në hall jemi
Zgjidhjen në dorë kemi

Pa dashur
Kemi rënë në prehër të melankolisë
Ankesat nuk ndihmojnë
Ikim drejt pleqërisë
Pa dashur

## MYKU

Kasolle me kashtë
Mbështjell me plafin e dimrit
Botë erë myku
Nuk ia hap derën askush
Pjellës së mjerimit

Bota pa sy
E me vesh në lesh
Nënë hundë
Zgërdhihesh apo qesh

# PËRGJAKJA E SHEKUJVE

## DYLUFTIMI

Kohë e re
Dhe kohë e vjetër
Në shekullin e ri
U ndeshën rëndë me armë e hekur

E reja do të ngadhënjejë sigurisht
Me bardhësinë e plisit
Pluhuri i së kaluarës
Do mbes
Si relikt
I luftërave mes fisit

## RRËNOJAT

Pengesë
Në rrugët e ardhmërisë
Rrënojat e kalasë
Që diktoj
Të lëna anash prej historisë
Rrënojat kush uzurpoi

## NDJESHMËRI

Shqetësohem për atë që e ndjejë
Të tjerët këtë nuk e shohin
E sytë në ballë i kanë

Unë i shoh me sytë e shpirtit
Rëniet dhe ngritjet
E bimës në arë
I shoh
I ndjej
Më larg e më përtej

# SI NË PASQYRË

## NJË GRUA

E veshur në të zeza një grua
Me një plagë te lashtë
Si kujtimi i së kaluarës
Nga pushtetarët dhe UD-bashtë

Në të zeza ia veshën jetën
Lotët nuk iu thanë

E lanë duke pritur të dera
Ardhmërinë që ata ia vranë

Një grua
Një nënë
Dje lotoi
Sot po fshanë

PENDIMI

Ai vrojtimin e kishte të veçantë
Me shikim të ngrirë
Humbur diku larg në horizont

Dita që s’e priste erdhi
Para litarit gjunjëzuar keq
Pendim i vonuar
Ndërgjegje e pa ekzekutuar
Litari se heq

JETA

Zotin dëshmitar kemi
Po ta vrasim njërin prej tyre
Çka do humbasim
Veç atë

Po t’i vrisni të gjithë
Çka do fitojmë
Mbi vdekjen e tyre

Ne nuk ngopemi me jetën
Dhe nuk e duam vdekjen
Po jetë e tjetrit
Kaq e pa vlerë qenka

TURMA

Turma të tëra
Hileqarësh në koalicion
Me pabesinë nën sqetull
Gjurmë të dukshme lënë
Me ndjenja dyshimi
Rrëfimin im bonjak
Varrmihësit e atdheut
Me terrin mbi shpinë
Bëjnë lukuninë
Ta vrasim terrin pra

PLEQTË

Rinia ikën vjen pleqëria
Me shakat e tyre të buta
Kur lozin domino e gurë
Qeshen çiltërsisht për prapësitë
Prapësitë që i kanë bërë dikur

Respektoni pleqtë
O miq
Se edhe ne do plakemi
Një ditë
Sigurisht

## KAM PARË

Në sytë e tyre kam parë
Zjarrin e lirisë
Kam parë rrugët e atdheut
Me gjak e sakrifica
Diçka që nuk përsëritet më
Qëndresë heroike
E luftëtarit të lirisë
Rënie në prehrin e këngës
Përjetësi të zunë

## DIOGJENI

Ditëm drekë
Mbante ndezur qiriun
Dhe
Kërkonte njeriun

Me kot ne sot po kërkojmë
Si Diogjeni dikur
Na janë bërë "shumë" e s'po i dallojmë
Kush është hiq
E kush është burrë
Kot qiriu po digjet

## KA BURRA

Burrat
As para plumbit
Nuk e luajnë fjalën

Burrat
As lumi nuk i lanë
Si qentë fjalën hanë

Burrat
Që gënjejnë shoqi- shojnë
Për dallim nga qentë

Ata nuk lehin
Kur të tjerët i shkelmojnë
Ka burra
E burra

## ARADHA

U rritë aradhja
Nga ma të mirët

Munguan nga aradhja
Prapë më të mirët

Mbetën jashtë aradhes
Përjetë
Të medyshurit

## RESPEKTI

Në meset ku respekt i bëhet njeriut
Dhe në meset ku njeriu respektohet
Modestinë dallojmë

Asgjë më tepër se
Mbi baza të respektit të ndërsjellë
Të urtin njeri zbulojmë

## CEZARI

Zaret u hodhën tha Cezari
Kur kaloi lumin Rubikon

Zaret u hodhën
Mos prisni t'i hedhin të tjerët
Merrni vendime e mos ngurroni
Për fatin e atdheut

## DY GJËRA

Sikur të putheshin dy gjëra
Njerëzit do bënin mrekullia
Eh
Po të putheshin
Dëshira dhe mundësia

# PLAGËT E VJETRA

## THYRJET

Më është thyer zemra keq
Plagë më ka shkaktuar

Zemërshkreta s’u ndreq
Në shtratin e thyerjeve shtruar

Thyerjet më lënduan në zemër
Më shumë në shpirt
Të rënda qenkan thyerjet të rënda
Thyerjet nga dashuritë

Si guri në zemër të malit
Rëndojnë thyerjet rëndojnë
Veçmas kur ato shkaktohen
Nga shokët e idealit

## PËRJETIMET

Vuajtjet e popullit
Kush i përjeton
Më rëndë

Me të përjetuarit e veçantë
Peshën e fjalës së pa thënë
Kush e mbron

Me gjuhën e vet
Më bukur se poeti
Kush e thotë

Me pushkë në dorë
Kush e mbron atdheun
Më  mirë se bijtë e tij
Që lirinë çmojnë

## SHPIRTI

Jemi shpirtmëdhenj
Nuk hapim plagë
Kemi vuajtur shumë
Kemi heshtur gjatë

Pa dyshim
Modestia na kushtoi
Në vend të shpagimit
Si për inat
Po na hakmerret sot

## VARGU I ASHPËR
( Agolliane )

Eh mor varg të ngrehsha gurmazin
Që më joshë e më sjell vërdallë
Më zbardhi agu duke të kërkuar

E ti nuk do me ardhë

Ç’më sjell kopshteve të mollës
Të mollës me gjithë pjeshkë
Dehur nga lajkat e belhollës
Do mbetesh pa u futur në vjershë

## HËNA

Natë e mbuluar me errësirë
Me yje të kuq në qiell
Në agim hëna do shkojë nuse
Dita do zbardhi me diell

Me thellësinë e syve të saj
Kjo natë të futë trishtimin
Kjo errësirë kaq e gjatë
Do ikë bashkë me agimin

Mes qiellit ngjyrë të kuqe
Si në pasqyrën vezulluese
Sa gëzueshëm lozte hëna
Ajo nesër do shkojë nuse

## ATË

E shtrëngonte rrethimi
Një rrethim krejt i errët
Që pretendonte ta ndante
Nga të jetuarit e vet

Ajo e kuptoi rrethimin
Qeshi dhe nuk bëri vajë
E vrau hilen prapanike
Me të qeshurën e saj

## PA DASHJE

Pa dashje të fyeva të lëndova
I gjalli mund të gabojë
Që kur s’kam fyer askënd
Sonte do ngrysem me faj

Ndihem i lodhur i trazuar
Diçka m’i gërryen mushkëritë
Mbase fyerja që të kam bërë
Ah të mos ishim takuar atë ditë

## VRET FJALA

Është e ëmbël

Kush është zot i saj
Me fjalë
Zihen armiqtë
Fjalën trimat mbajnë

Lidhen burrat në flamur t'Skënderbeut
Dhe
Luhet me fjalë fshehur
Prapa kurrizit të atdheut

# MIQTË

## ZHGËNJIMI

Zhgënjehemi kur
Miqtë në baltë na lënë
Dilemat paraqiten
Cilët janë miqtë e vërtetë
Cilët miq na hiqen

## I SINQERT

I sinqertë
Keqkuptim

Në botën tonë të zvogëluar
Kohë e të pasinqertëve
Në skenë
Është vënë
Apo ka qenë
E s'e kemi parë

## PUNTORI

Kishte harruar
Se duhet ndërtuar
Edhe diçka për vete

Ai harroi
Dhe të tjerët
Për të
Harruan

## ME KEQARDHJE

Dikur
Mendimet i kishim të njëjta
Për njeri tjetrin
Kishim nevojë

Për ditë po largohesh

Më vjen keq
Jo edhe aq për ty
Sa
Për mangësinë që s’tu heq

## KUSHTËZIMI

Me urdhër nga “lartë”
Na e kushtëzuan të jetuarit
Dhe fatin në maje të perit
Na e varën kokëposhtë

Rrethi i kushtëzimit
Na shtrëngoj gjerë në palcë
Ashti ynë nuk u dha
Kokëlartë
Fjalën tha

## KOKA

E varën nga këmbët
E lidhen nga duart
Nga koka e varën
Litari s’ia mposhti krenarinë

Në pallat të mbreti
Tmerri u fut
Koka – litari – krenaria

## SYNIMI

Sytë na skuqen nga gjaku
A mjafton vetëm synimi
Për të arritur atje
Ku është botë e re

Me linja fytyrës
Kohë ngjyrë vrarë
Ëndërr e rëndë
Nën të hijes arrë
Lia i kishte rënë ëndrrës
Ëndrrës së pa parë

## DALLIMI

Vdekjen kërkojnë
E s’ka kush ua jap
Xhebrailin e kanë korruptuar

Vdesin e se kuptojnë
Vdekje që turpërojnë

Vdekje që përjetësojnë

Luhatje
Para vdekjes dhe jetës
Dallimi hendek
Për t'i vajtuar
Kush shkoi e kush mbet

TË LIGJTË

Të ligjtë
Urrejtje pjellin
Ata
Megjithëse shterpë janë
Urrejtje kudo mbjellin

SHEKULLI I RI

Shekulli i ri shekulli i ri
Skuqur me gjak gjerë në mjekër
Nga padrejtësitë
E shekullit të vjetër

Flamuj të gjakosur
Të shekullit të ri
Me dashje
Vrarë përsëri

## JANARËT E KUQ

31 JANAR
(Dëshmorëve të kombit: Edmondit, Zahirit, Hakifit)

Tridhjetë e një janar nëntëdhjetë e shtatë
I more bijtë tanë me Edin në krye
Me Edin si lis të gjatë

Ranë mbrojtësit e lirisë
Mbrojtësit e tokës
Me ta Edi i nënëlokes
Ah ç'ju ça zemra motrës

Tridhjetë e një janar nëntëdhjetë e shtatë
Ah janar – ty të preftë mortja
Shumë herë na lave me gjak

LOTI

Vdiq ai pa pritur
Loti valë
U rrokullis mbi faqe kot

As ishte për ta qarë
As për ta  kënduar
As për ta mbuluar
Me flamur

Paska vdekur thanë
Gotë e lënë mbi tryezë
Kthyer përmbys
Katran e zezë

KAFSHIMI

Ikni kafshimit
Të atyre që preferojnë
Muzgun e vonë
Pas shpine e tinëzisht
Ata
Kafshojnë kafshojnë

GËNJESHTARI

Gënjeve shokun tënd
Edhe këtë herë

Ku mbeti fjala e dhënë
Ti atë e gënjeve
Por për të fundit herë

OLE

Toreadori ndeshte me demin
Platoja skuqet me gjak
Duartrokasin Spanjollët
Për “fitoren” mbi muzat

Ole ole
Spanje e lashtë
Duartrokasin njerëzit
Triumfuan mbi kafshë

MBARSJA

Në yshtje u mbarse
Prapa skenës me çakaj
Si produkt i filozofisë së mbarsjes
Solle këlyshët e hakmarrjes
Polle pasigurinë

Ata po lozin tani
Aktin e përlyer
S’do mend

Kjo mbarsje do përplaset
Me pjellën e vet

FEHMI LLADROVCIT

Kishte edhe diçka për të thënë
Fjalët i kishin mbetur
Në grykë të automatikut të nxehtë
Nishanin në sy
Me syrin hapur
Vdekjen në shenjë marrë
Me tjetrin
Përshëndetur ish me diellin
Kishte edhe shumëçka për të thënë

XHEVË LLADROVCIT

Nuse në këmbë po i rrinte
Diellit dhe lirisë
Shkëlqimin qiellit ia mori
Qielli u ngrys nga zilia
Vetëtimë solli
Xheva nuse
Dhëndër Fehmia

AGIM BAJRAMIT
( Komandant Zefit )

Në zemër portret të mbajë
Shpeshherë kuvendojmë
Diçka më ndrydh në gjoks
Vitet si gurë rëndojnë

Ti prapë buzëqeshësh
Në buzëqeshje më flet
Sikur del nga portreti
I buzëqeshur vdekjen pret

Pusi i kishe vënë kahmoti vdekjes
Mirëseardhje i kishe uruar lirisë
I urti i madhi i miri Agim
Yll i përjetësisë

SHËNIME PËR AUTORIN

Mehmet Bislimi u lind me 24 mars 1958 në fshatin Prekaz i Epërm. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, ndërkaq gjimnazin në Skenderaj. Studioi në fakultetin filozofik të Prishtinës. Për shkak të veprimtarisë së tij politike në vitin 1981 burgoset nga shërbëtorët e ish pushtuesit Jugosllav, dhe dënohet me burg.

Pas daljes nga burgu ai vazhdon me veprimtarinë kombëtare si dhe krijimtarinë letrare. Shkrimet e para i ka botuar në gazetën e studentëve: “Bota e Re”, më vonë në revistën “Alternativa”- botimi në Lubjanë, pak kohë ka shkruar edhe në gazetën “Rilindja” - botimi në Zvicër. Për disa vite ka shkruar në gazetën “Zëri i Kosovës”- botimi në Zvicër dhe për gazetën “Rruga Jonë”- botimi në Francë. Në këto dy gazeta ka mbajtur edhe këndin e humorit me nofkat: “Ngucakeqi” dhe “Gjembi”. Kohë pas kohe shkruan edhe në gazetën “Epoka e Re”. Edhe tani merret me shkrime publicistike, humor, poezi etj. Përkohësisht jeton dhe vepron në Zvicër. Ky është libri i tij i tretë.

PËRMBAJTJA E LIBRIT

Meditime për jetën dhe për të ardhmen........7

GJETHET E VERDHA

Nënshtrimi........14
Fotografia........15
Pikëllimi........16
Telefoni........17
Lajm i vonuar........18
Rënia........19
Fate........20
Të gjithë........21
Bojën kursejmë........22
Moshë dhe vite........23

KOKËRRA E KRIPËS

Kripa........26
Klasë e dështuar........27
Racioni i drekës........28
Shprehi........29
Fjalë dhe gurë........30
Racioni i diktatorit........31
Djallëzi e mbarë........32
Fati i zbrazët........33
Sharje........34
Dramë........35
Dehje........36
Zgjohu........37
Robërit........38
Sintezë Fatale........39
Gomari........40

RETROSPEKTIVË

Lumi........42
Baraspeshë........43
E drejtë e shtrembër........44
Sfidim........45

Horoskopi........................................................................................................................46
Mitrovica.........................................................................................................................47
Gropat.............................................................................................................................48
Deti..................................................................................................................................49
Gurëzim...........................................................................................................................50
Kryqëzimi........................................................................................................................51
Avniu...............................................................................................................................52
Rastësisht.........................................................................................................................53
Edipi.................................................................................................................................54
Kthimi..............................................................................................................................55

THYRJET NË PASQYRË

Ku janë............................................................................................................................58
E fshehtë..........................................................................................................................59
Gërshetimi.......................................................................................................................60
Smirëzinjët.......................................................................................................................61
Urtaku..............................................................................................................................62
Miku.................................................................................................................................63
Shqip................................................................................................................................64
Përrallë.............................................................................................................................65
Monolog...........................................................................................................................66
Shekujt.............................................................................................................................67
Simetri..............................................................................................................................68
Dordoleci.........................................................................................................................69
Miqtë................................................................................................................................70
Liria..................................................................................................................................71
Kujtimi.............................................................................................................................72

SOT DHE DJE

Lisi...................................................................................................................................74
Padrejtësia.......................................................................................................................75
Kushtrimi.........................................................................................................................76
Rrudhat............................................................................................................................77
Ta duam...........................................................................................................................78
Lakimi..............................................................................................................................79
Statuja..............................................................................................................................80
Valët.................................................................................................................................81
Dyshimi............................................................................................................................82
Bota..................................................................................................................................83
Heshtja.............................................................................................................................84
Caku.................................................................................................................................85
Ndërgjegjësohu................................................................................................................86
Lëngimi............................................................................................................................87
Myku................................................................................................................................88

PËRGJAKJA E SHEKUJVE

Dyluftimi.........................................................................................................................90
Rrënojat...........................................................................................................................91

Ndjeshmëri...........................................................................................................................92

SI NË PASQYRË

Një grua...............................................................................................................................94
Pendimi.................................................................................................................................95
Jeta........................................................................................................................................96
Turma....................................................................................................................................97
Pleqtë....................................................................................................................................98
Kam parë...............................................................................................................................99
Diogjeni...............................................................................................................................100
Ka burra...............................................................................................................................101
Aradha.................................................................................................................................102
Respekti...............................................................................................................................103
Cezari..................................................................................................................................104
Dy gjëra...............................................................................................................................105

PLAGËT E VJETRA

Thyerjet...............................................................................................................................107
Përjetimet............................................................................................................................108
Shpirti..................................................................................................................................109
Vargu i ashpër......................................................................................................................110
Hëna.....................................................................................................................................111
Atë........................................................................................................................................112
Pa dashje..............................................................................................................................113
Vret fjala..............................................................................................................................114

MIQTË

Zhgënjimi............................................................................................................................116
I sinqerti..............................................................................................................................117
Punëtori...............................................................................................................................118
Me keqardhje........................................................................................................................119
Kushtëzimi...........................................................................................................................120
Koka.....................................................................................................................................121
Synimi..................................................................................................................................122
Dallimi.................................................................................................................................123
Të ligjtë................................................................................................................................124
Shekulli i ri..........................................................................................................................125

JANARËT E KUQ

31 janar................................................................................................................................127
Loti......................................................................................................................................128
Kafshimi...............................................................................................................................129
Gënjeshtari...........................................................................................................................130
Ole.......................................................................................................................................131
Mbarsja................................................................................................................................132
Fehmi Lladrovcit..................................................................................................................133
Xhevë Lladrovcit..................................................................................................................134

